Përvoja e komunitetit në mbrojtjen e Pyjeve modelet për Agro-pylltarinë në fshatin Shimcan

FAQE 5






Federata Kombëtare e Pyjeve dhe Kullotave Komunale, Shqipëri

www.forest-al.org




Asosacioni i Pronarëve të Pyjeve Private, Kosovë

www.akppp.net

MAJ 2024

Shpërndahet FALAS!

# JETO GJELBËR

## Denaj nga Gramshi: Kultivimi dhe përpunimi i bimëve medicinale po zhvillojnë ekonominë lokale



FAQE 2

## Shqipëri, Blerina Çela fermerja që sfidon vështirësitë në mbarshtimin e lopëve

FAQE 8

## Në Xibër, të harruar pas maleve

FAQE 4

## Jeta në stane gjatë verës

FAQE 7

## Blegtori: Pjesa më e bukur e shtegtimit është stolisja e bagëtive

FAQE 3

## Pyjet e Kosovës në mes të degradimit dhe nevojës për ngrohje

FAQE 6



*Rreth 80% e familjeve në këtë zonë e kanë të lidhur ekonominë familjare ngushtësisht me livandon, të cilën e kultivojnë e grumbullojnë në një sipërfaqe prej 400 hektarësh që shtrihet në gjithë Kushovën.*

# Denaj nga Gramshi: Kultivimi dhe përpunimi i bimëve medicinale po zhvillojnë ekonominë lokale



Ministrja e Bujqësisë dhe Zhvillimit Rural, Anila Denaj, bashkë me Drejtuesin Politik, Damian Gjiknuri dhe Kryetarin e Bashkisë së Gramshit, Besjan Ajazi, zhvilloi një bisedë me fermerët e Kushovës, një zonë e njohur për kultivimin e livandos, një bimë medicionale e kërkuar mjaft nga tregjet e huaja.

Rreth 80% e familjeve në këtë zonë e kanë të lidhur ekonominë familjare ngushtësisht me livandon, të cilën e kultivojnë e grumbullojnë në një sipërfaqe prej 400 hektarësh që shtrihet në gjithë Kushovën.

Gjatë këtij bashkebisedimi u diskutua mbi sfidat e sektorit dhe nevojën për forcimin e kapaciteteve të grumbullimit, magazinimit dhe përpunimit, për të rritur vlerën dhe cilësinë e produktit.

Ministrja Denaj u shpreh se në Skemën Kombëtare të këtij viti, i jemi përgjigjur nevojave imediate të sektorit duke shtuar masën e financimit për Bimët Aromatike dhe Medicinale, me 30 mijë lekë për hektarë dhe synojmë ta zgjerojmë edhe më tej mbështetjen tonë me ndërtimin e politikave efikase promovimin dhe financimin e sektorit.

"Duhet t'a adresojmë, sepse duhet patjetër që kjo pasuri kombëtare, që në në tregjet ndërkombëtare shitet shumë shtrenjtë, të mos shitet lirë, të mos rrijë e pambjellë, por njëkohësisht të filloj të përpunohet. Kështu që gjithë industria e përpunimit të bimëve medicinale është ajo që ne duhet t'a vendosim në fokus dhe unë si ministre e Bujqësisë dhe Zhvillimit Rural e kam prioritare. Kjo ishte arsyeja pse ne filluam të subvencionojmë këtë vit skemën e bimëve aromatike dhe medicinale", tha Ministrja Denaj.

Ndërsa kryetari i Bashkise, Ajazi, tha se kjo zone eshte e njohur per kultivimin e bimeve medicinale, dhe vitet e fundit eshte promovuar brenda dhe jashte vendit, duke e shfrytëzuar këtë mundësi për zhvillim ekonomik, por edhe për turizëm.

"Pikërisht këtë vit ne bëjmë edhe Festivalin e Livandos. Aq emër ka marrë livando e Kushovës së Gramshit sa i kemi dedikuar edhe një aktivitet kulturor turistik për t'i ndërthurur bashkë me turizmin për të zhvilluar edhe më shumë turizmin dhe ekonominë lokale, sepse ky sektor një dhe turizmi janë dy rrugët e vetme, të cilët mund të zhvillojnë një ekonomi lokale", tha Ajazi.





*Celebrohet rituali i transumancës, festa e riteve baritore në fushën e Çajupit!*

# Blegtori: Pjesa më e bukur e shtegtimit është stolisja e bagëtive

Në Gjirokastër rituali i shtegëtimit u celebrua me një festë kushtuar riteve baritore, jetës në natyrë, produkteve organike dhe mjedisit autentik blegtoral të maleve të Jugut.

Një kope me 1000 krerë dele u nis herët në mëngjes nga fshati "Andon Poçi" në Odrie për të mbërritur në fushën e Çajupit një nga kullotat më të pasura të Jugut.

Pëllumb Koko që mbarështon një kope me dele në pllajën e njohur edhe si lugina e 1000 luleve tregon se brez pas brezi që prej fundit të shek 19, familja e tij është marrë me blegtori. Njohja e kësaj trashëgimie, mbrojtja e saj dhe vënia në funksion të turizmit munden sipas tij ta ndalin reduktimin e tufave. "Pjesa më e bukur e shtegëtimit është pjesa e stolisjes së cjepve me zile e këmborë, të deshve përçorë të kopesë, fyelli, longari, bërja e karvanit të kafshëve gati, e sharkut. Ka një simbol edhe sharku që kam veshur unë sot, ka një traditë.

Pjesa e shtegëtimit është në qendër të vëmendjes për shumë vizitorë të huaj. Arsyeja sepse është diçka e trashëguar dhe origjinale. Megjithatë blegtoria vitet e fundit ka një rënie shumë më të madhe nga sa duket e besoj se për një 3 vjeçar do të na marrë malli që të hamë një qengj natyral", tha Pëllumb Koko, blegtor.

Fusha e Çajupit që ishte qendra e festës u frekuentua edhe nga vizitorë të huaj e vendas.

" Ishte ndjesi shumë e bukur këtu në Çajup sot, një pllajë e mrekullueshme dhe kënaqësi të mernim pjesë për herë të parë në këtë event që po organizohet duke qenë se shtegëtimi në Shqipëri është futur edhe në rangun e trashëgimisë botërore të njerëzimit dhe jemi mes pak vendeve të botës ku tradita mirëmbahet", tregon një vizitor.

Komiteti Ndërqeveritar i Mbrojtjes së Trashëgimisë Kulturore Jomateriale votoi përfshirjen e Transumancës në listën e trashëgimisë kulturore në UNESCO. Statusi i mbrojtjes është motivuar me mënyrën autentike të jetesës së barinjve, këngët, ritet, instrumentat, këmborët e zilet, veshjet e kulinarinë e staneve.

Festa e Transumancës u zhvendos në mbrëmje në qafën e pazarit të Gjirokastrës shoqëruar nga Eranda Libohova e Ylli Baka.

***18/05/2024 16:28***
***Top Channel***



# Në Xibër, të harruar pas maleve

**EKSPERTI ABDULLA DIKU**

Çështja e mbijetesës në zona të tilla si Xibri (Mat) kanë qenë edhe në shumicën e zonave malore të Shqipërisë. Por, me siguri, do zonë ka patur veçantitë e sajë sa i përket mundësive apo vështirësive. Unë po flas për Xibrin, ato gjëra që di dhe të tjera që mi kanë treguar ato që i kan jetuar.

Duket që jeta në Xibër nisi të vështirësohet shumë pas ngritjes së kooperativave dhe kolektivizimit. Një zonë aq shumë malore, do të duhej të barazohej me një zonë fushore sa i përket normave të punës. Ose më saktë, rendimenti do të përcaktonte pagesën që merrje prej punës në kooperativë. Një kanal ujitës 18 km i gjatë, që ri-hapej me krahë çdo vit, i gjithi prej dheu, nuk mjaftonte aspak për nevojat e zonës (njëjtë dhe sot).

Që këtu filloi pabarazia e madhe në zonat fshatare në Shqipëri. Për një punë që bënte një person në Xibër psh. paguhej 10-20 herë më pak se për të njëjtën punë në një zonë fushore.

Dita e punës fillimisht ishte vetëm 0.4 lek, ose sa një kuti shkrepse. Më vonë u rrit e u bë 0.7 lek, aq sa kushtonte një kokërr vezë. Pra do punoje gjithë ditën për të fituar mbase, një kokërr vezë (nëse bëje normën). Dita e punës nuk ishte kurrë 8 orë. Zgjaste aq sa ishte dita, pra nga mëngjesi e deri në darkë. Shumica e personave nuk e bënin dot normën, pasi kohë pas kohe ajo rritej. Zonë malore, vështirë të bëhej norma në një tokë të pjerrët e gjithë gurë. Edhe skllevërit fitonin më shumë, me siguri. Ose dhe nëse nuk fitonin gjë, barkun e kishin të ngopur ama, ndërsa neve nuk na u nda skamja. Dhjetë vitet e fundit të sistemit, pagesa për ditë pune vajti 3 lek (aq sa një bukë misri) dhe ndonjëherë edhe 4 lek (aq sa një bukë gruri). Buka them, e cila nuk ishte asnjëherë e mjaftueshme. Buka e misrit nuk na ndahej për 9-10 muaj, e mezi prisnim 2-3 muajt e verës për pak bukë gruri (më shumë ngjante si baltë e ishte plot hala që të ngelnin në fyt) por më e mirë se e misrit ishte, gjithsesi. Lufta kryesore e banorëve të zonës ajo ishte, të siguronte bukën për familjen. Vetëm atëherë shpirti merrte pak qetësi, aty mes malesh.

Duhet të shkojnë njerzit tek buka, e jo të çosh bukën tek njerzit - thonin, por bëhej ndryshe në vendin e harruar. Ecja me thesin e miellit në shpinë ishte bërë ritual shekullor tashmë. Më të vjetrit mbanin mend mirë kohën e zisë së bukës dhe makthi i sajë po ju kthehej dekada më vonë. "Buka është armë" - ka thënë Stalini, dhe në fakt është më shumë se aq.

Një shoku im tregonte - çova nënën për vizitë te mjeku. Ka diabet i tha doktori, dhe i bëri një listë të gjatë me ushqimet që nuk duhej të hante. Nuk më duhet lista - i kishte thënë nëna. Kam nejt boll pa ngrënë në monizëm. Dua të vdes e ngopur, tha - dhe ashtu ndodhi…

Nuk po përmend këtu edhe ushqimin, i cili kishte mangësi më të mëdha (kolektivizimi kishte bërë që qumështi të përpunohej e shkonte drejt qyteteve apo ndërmarrjeve shtetërore si minierat psh.). Ishim keq me bukën, dhe akoma më keq me ushqimin.

Domatet piqeshin vonë, kryesisht në Shtator. Bulmet nuk kishte asnjëherë mjaftueshëm. Një litër vaj luledielli (shumicën e rasteve që skuqej lëshonte një erë të tmerrshme) në muaj kishim, gjashtë a tetë persona në familje. Edhe helm të ishte aq pak sa konsumonim ne, asgjë nuk të bënte.

Tregonin për njërin në fshat që thoshte; 'Po të kem bukë, bëj përshesh…por s'kam kos'. Nuk kishim pra as njërën e as tjetrën.

Makaronat ishin 'luksi' i ushqimit për ne. Ujin me të cilin ziheshin makaronat e bënim supë. Nuk tepronte asgjë. Luteshim të vinte ndonjë mik, të hanim dhe ne fëmijët makarona me atë rast (nëse do tepronte gjë). Ne ishim fëmijë e nuk e dinim se duheshin sëpaku dy ditë pune që prindërit të punonin e rropateshin nga mëngjesi e deri në darkë për të blerë një pako makarona. Zot na fal!

Po nënat?!

I rritën fëmijët duke i mbajtur në djep, nëpër arat apo vendet ku punonin për kooperativën. Për to ishte vetë ferri. Do ja tregoj natës së varrit - thotë nëna ime, edhe sot. S'ka nevojë për shpjegime të tjera…

Nuk kishte të dielë, nuk kishte kurrë ditë pushimi.

Fëmijet u rritën duke punuar, të gjithë, pa përjashtim. Fëmijë pa fëmijëri!

E kur nuk kishe lek mjaftueshëm për bukën, si do kishe fjala bie për rroba.

Punonim për të mbledhur bimë mjekësore çdo pranverë-verë dhe ja dilnim disi. Një palë rroba laj e thaj gjithë vitin. Nuk kishte ndonjë dallim të madh mes fëmijëve të familjeve lidhur me veshjen. Ndoshta ndryshonin paska vetëm format e arnave që ishin bërë si harta në rrobat tona. Të mëdhenj e të vegjël me arna ishim. Ndonjë që merrte rrogë shteti kishte pantallona teritali e ne e shihnim me lakmi të madhe…

Shisnim ndonjëherë në pazarin e Klosit ndonjë produkt (patate, vezë a ndonjë punim druri) e në këmbim për të blerë diçka të domosdoshme. Vetë pazari më së shumti ishte i palejuar dhe duhej të bëje kujdes prej të plotfuqishmit-polic se të merrte e ti shkatërronte ato që kishe për të shitur, e ktheheshe akoma më i varfër nga sa ishe nisur në mëngjes. Sa shfaqej polici, njerzit merrnin dhenë.

Nuk kishim lek për makinë (një kamion i vogël që e quanin Zis) jo vetëm që nuk bënte rrugë për udhëtarë si ne, por nuk kishim as lek për të, ndaj bënim 4-5 orë rrugë në këmbë, vajtje-ardhje. Ato të fshatit Ketë bënin dhe një a dy orë më shumë se ishin akoma më larg.

Ashtu të veshur si mos më keq, ecnim baltrave të fshatrave të Klosit. Të veshur keq dhe të baltosur, dukeshim si "nëna e dreqit" - na thonin, na bullizonin. Binim menjëherë në sy, megjithëse puna e parë që bënte gjithkush prej nesh ishte një 'larje' në lumin e Matit (dimër e verë), sa për të hequr baltën e madhe. Aty poshtë, në zonën e Klosit veçanërisht, kur përmendej Xibri a një banor i Xibrit, për to ishte sinonimi i së keqes. Edhe emrin e zonës nuk na e shqiptonin mirë. Xeprri - thonin për Xibrin, duke nënkuptuar zonën më të mbaruar të botës, sipas tyre. Barkbosh na thonin. Skuqeshim nga turpi se vërtet ishim të tillë, por jo për fajin tonë. Më keq e kishin ato nxënës të zonës që ndiqnin shkollën e mesme në Klos. Nëse nuk ishin të shkëlqyer në mesime, do e kishin keq me talljen…

Me zonën e Klosit që kemi më afër - nuk kishim shumë lidhje miqësie (përjashtuar disa raste të rralla). Nuk jepnin vajza tek ne, e po ashtu nuk merrnin. Kush mund të sillte vajzën në një zonë që ishte në kufinjtë e skamjes?!

Ishim të huaj pra, ngado që shkelnim, veçanërisht aty ku nuk duhej të ishim, në Mat.

I vemti burim punësimi ishte kooperativa bujqësore. Fare pak njerëz patën mundësinë të punojnë në minierë a ndonjë ndërmarrje shtetërore. Këta ishin njerzit më me fat. Ndonjë prej tyre kishte dhe radio, ne tjerët dëgjonim kur komshiu i ngrinte zërin, kur i pëlqente ndonjë këngë. Televizor kishim vetëm një në fshat dhe ai ishte në lagjen tonë. Shkonim dhe shihnim dhe ne 2-3 orë natën e vitit të ri. Na rrinte në kujtesë gjithë vitin. Na dukej se kishim parë botën…

Ndonjëherë shihnim dhe filmin që vinte në fshat. Ndodhte shpesh që përfundimin e filmit e shihnim në fillim (ngaterroheshin pa dashje pllakat), por ishte ngjarje e veçantë ama.

Nuk kishim asnjë nga zona jonë që të ishte në organet drejtuese të rrethit (komiteti i partisë apo ai ekzekutiv). Nuk na ndihmonte askush pasi as njihnim e as na njihnin. Ne nuk ekzistonim gjëkundi për drejtuesit. I vetmi person që njihnim në ato zyra ishte roja e objektëve në fjalë.

Njerëz punëtorë e fjalëpak ishin ato të zonës sonë. Kush arrinte të kishte fat e të "arratisej" në ndonjë ndërmarrje shtetërore, dëgjonim vetëm fjalë të mira për të. Ne të tjerët i gëzoheshim



mjerimit, dhe ndërtonim socializmin e Xibrit.

Të drejtat e studimit ishin problem i madh. Përherë vinin më pak nga sa kishte kërkesa. I merrnin të tjerët, ato që vendosnin atje në 'qendër', fare larg nesh, të harruarve.

Erdhi dhe radha ime për në shkollë (rezultatet i kisha maksimale). U bë mbledhja në fshat. Tre të drejta studimi ishin, mua më ngeli për pyje. Por kishte një 'kleçkë' puna ime. Gjyshi i arratisur në vitin 1949 figuronte akoma në listën e armiqve të partisë. Mbaj mend nënën që e vajtonte gjithmonë, pa e ditur nëse kishte vdekur apo ishte ende gjallë (as sot nuk dimë gjë për të). Qanim dhe ne bashkë me nënën, se na dhimbsej nëna por dhe gjyshi që nuk e kishim njohur. Me shumë peripeci, dhe me ca ndere (por jo lek ama se s'kishim), njolla e biografisë u "fshi" për pak kohë. Shpëtova un, por kishte plot të tjerë fare pa fat. U bënë kooperativistë, skllevër d.m.th.

Çuditem ende kur thotë ndonjëri që kam qenë i internuar, në Lushnjë a në ndonjë zonë tjetër fushore e kodrinore të vendit.

Ku, ku?!

Në Lushnje i internuar?!

Zot na ruaj!

Ne as me mik nuk na qasin deri në ndonjë kooperativë aty poshtë në Mat, jo më në Lushnjë.

Po hajde jeto në Xibër siç jetuam ne!

Për të thyer bukën e misrit duhej motosharra. Ndodhte që na binte nga dora (buka e rrumbullakët) e merrte tatpjetë kodrës. Bënte 30-40 metra deri në përrua e buka nuk thyhej. Nuk e gjente asgjë. Vetëm qullosej pak kur binte në ndonjë hurdhë uji. Ne e hanim se skishim tjetër.

Tregonin në një fshat të ngjashëm si Xibri; - Një fshatar i kërkoi sekretarit të partisë që misrin me të cilin ushqeheshin derrat ta hanin njerzit (se ishte më i butë) e derrat të hanin misrin që gatuhej për njerzit. E sikterosën të ngratin. Don të na helmosësh derrat i thanë…

Një rrugë makine copë-copë e kishim, por asnjëherë lek për të udhëtuar me të. Iknim në këmbë deri në Klos (duheshin 2-3 orë rrugë në këmbë për tu bërë deri atje). Opsioni tjetër ishte Tirana. Për Tiranën duheshin rreth 7 orë rrugë në këmbë për tu bërë. Rrobat lageshin e thaheshin prej shiut 2-3 herë deri në Tiranë. Unë e bëra për 9 vjet atë rrugë, dhe do e bëja sërish me qejf. Nuk na bezdiste njeri… Ndoshta e dinin se ne vinim e shkonim drejt askundit.

Po përse nuk ikët nga Xibri?

Po si të ikje, me duar në xhepa?!

Duheshin lek, duhet të blije një copë shpi a strehë diku. Leku ishte njëri problem i madh. Nga do i bëje lekët kur dita e punës shpërblehej sa një kokërr vezë?!

Partia nga ana tjetër nuk të linte të ikje. Kush do punonte në kooperativë pastaj - thonin.

Si ja bënin ato të zonave të tjera që iknin ama?! Ato i lejonte e njëjta parti, neve jo!

Kishim dhe ne anëtarë partie në zonë. Dhe ata, të varfër si ne tjerët. Nuk po them se ishin të këqinjtë këta anëtarët, por ato që merrnin vendime për zona të tilla si Xibri ishin njëlloj si ato të gestapos gjermane ndaj çifutëve, pa asnjë lloj dyshimi. Si mund të lihen njerëzit ashtu, në ato kushte mizerabiliteti jetese?!

Zot mos e sill më atë kohë…!

Po lidhjen me Zotin?!

Ashtu si në shumicën e vendit, njerëz besimtarë. Barkun bosh por agjëronin. Vinin këta të partisë ndonjëherë e i provokonin duke ju dhënë ujë, për t'ju prishur agjërimin. Kush nuk e pinte ujin, do e pinte e zeza…

E thash dhe më sipër, nuk është se zona të tjera nuk kanë vuajtur si ne, por në rrethin e Matit ne ishim tërësisht të harruar, me dashje, kuptohet. Ishin me fat ato që jetuan në qytet (kishin bukë gruri përherë), e nuk rropateshin si ne atje, shkrepave në Xibër. Ishin me fat të gjitha zonat fushore e me tokë të mjaftueshme, por jo ne. Ishin me fat kush punonte në ndërmarrjet bujqësore apo shtetërore, apo ata që kishin gjetur një mënyrë për të ikur. Ne ishim të harruar nga shteti (dhe partia) e mbase për pak desh na harroi dhe vetë Zoti.

Ngjarjet dhe jeta e asaj kohe duken si një film bardh e zi, ndërsa në memorjen e banorëve që e jetuan atë kohë ka mbetur vetëm e zeza, ngjyra e skamjes.

Po sot?!

Fat i madh që sistemi ra, e tani secjili në punën e vet. Kush ka krahë për të punuar e mend në kokë, ka mundësi sa të duash. Kan ikur plot njerëz nga zona. Vendi ka filluar të ringjallet (ka më pak blegtori tani).

Investimet në zonë?!

Asgjë serioze lidhur me gjërat jetike; veçanërisht uji dhe rrugët. Ama, rruga e Arbrit rikthehet sërish, ashtu si qindra e mijëra vite më parë, të ringjallë zonën. Është bekim për Xibrin, në krejt kuptimin e fjalës.

Nëse do më pyeste njeri mua, Xibrin do e bashkoja tani me Tiranën.

Ngahera jemi ndjerë mirë me Tiranën. Meqenëse Tirana po merr (pa pyetur fare) edhe ujin e Gurrave të Gurit të Bardhë (e çfar uji se…!), pse të mos i shkojmë mbrapa ujit?

Detin e kemi më larg, ndërsa 'mbretin' më afër. Është e mundur, them.

Koha e duhur për të vendosur njëherë e mirë, për të mos u harruar më!





# Përvoja e komunitetit në mbrojtjen e Pyjeve modelet për Agro-pylltarinë në fshatin Shimcan

Në kuadër të "Nxitjes së menaxhimit të pyjeve me pjesëmarrje dhe rritjes së përpjekjeve për rimëkëmbjen e pyjeve " u zhvillua një vizitë në modelin e agropylltarisë krijuar në fshatin Shimcan me drejtues dhe përfaqësues të Bashkisë Dibër.

Takimi u organizua nga Agjencia Kombëtare e Pyjeve së bashku me Federatën Kombëtare të Pyjeve dhe Kullotave Komunale, në bashkëpunim me Ministrinë e Turizmit dhe Mjedisit me pjesëmarrjen e Zëvëndesministres së Turizmit dhe Mjedisit znj. **Almira Xhembulla**, Drejtori i Agjencisë Kombëtare të Pyjeve z. **Artur Kala**, Kryetari i Bashkisë Dibër z. **Rrahim Spahiu**, përfaqësues të Bashkisë Dibër, Shoqatës përdoruesve Tomin, Federatave Rajonale të Pyjeve Kukës dhe FKPKK.

Gjatë këtij takimi u demonstruan përvojat e komunitetit në mbrojtjen e pyjeve si dhe modelet e agro-pylltarisë në mbështetje të zhvillimit të qëndrueshëm të pyjeve që kanë në përdorim dhe zhvillimit të ekonomive të tyre familjare duke ndërmarrë një sërë hapash si:

Ndalimin e mbarështimit të dhisë duke qenë se pyjet pas vitit 1995 ishin tejet të degraduar.

Zbatimin me korrektësi të detyrave të Planit të Mbarështimit ku u realizuan Pyllëzime me akacie, lajthi dhe arrë në kurorën e qytetit por dhe të fshatit Shimcan.

Ndalimi iprerjeve të pakontrolluara.

U krijua fidanishte për prodhimin e fidaneve pyjorë e frutorë, fidanishte arre dhe gështenje , ku pothuajse çdo vit nxjerr nga 500 deri në 1000 fidanë nga secili lloj për tregun lokal.

Nxitja e pjesëmarrjes së njerëzve më të varfër, veçanërisht e grave, për kultivimin e drurëve pyjore e frutore bimëve mjekësore-aromatike që kanë ndikim në rritjen e të ardhurave dhe përmirësimin e cilësisë së jetës.

Krijimi i masiveve me lajthi, arrë të varieteteve të ndryshme, mollë, qershi, dardhë dhe paulonia, duke siguruar të ardhura të konsiderueshme për familjet e këtyre zonave

Të pranishmit bënë vizitë në të gjitha parcelat dhe ishin mjaft optimistë për punën e bërë dhe veçanërisht për rezultatet e vetë drejtuesit të shoqatës që ka dhënë modelin më të mire me kontributin e tij dhe mbështetjen nga organizata e donatorë të ndryshëm.

**Përfitime shtesë**

Mungesa e drurit për ngrohje në vendin tonë përbën një barrë të rëndë, si për popullin, të cilit pas moratoriumit për pyjet, i janë mbyllur të gjitha shtigjet për të siguruar drurin për dimër, ashtu edhe për pyllin malor, i cili aktualisht ka mbipërdorim. Investimet që po bëhen në vitete e fundit për të rithyer pyjet malorë, tashmë të dëmtuar, mund të japin efketivitet shumë më të lartë, nëse bëhen për të mbjellë kultura drunore e frutore në zonën fushore, ku në kohë shumë të shkurtër arrijnë të prodhojnë sasi të madhe të biomasës.

Bimët drurore kanë një efket të jashtëzakoshëm pozitiv në pakësimin e erozionit, si dhe në pasurimin e shtresave të sipërme të tokës me lëndë ushqyese dhe humus. Në praninë e drurëve e rrënjëve toka mbetet me kapacitet më të lartë thithës të ujit. Kjo i shton rezervat e ujit dhe furnizimin e bimëve drunore me ujë në të ardhmen. Bujqësia e bazuar në drurët shumëvjeçare kërkon më pak plehërim, pasi sistemi rrënjor mundëson përdorim të plehrave deri në thellësi

Avantazh tjetër shtesë thone specialistet në kushtet e vendit tonë është rezistenca e kulutrave drunore karshi thatësirës, e cila në kushtet e ndryshimeve klimatike ka goditur Shqipërinë. Bimët njëvjeçare janë shumë të ndjeshme ndaj thatësirës. Pritet që zonat ku aktualisht kultivohen kulturat njëvjeçare të jenë objekt i shtimit të thatësirës. Këto kultura janë shumë të ndjeshme ndaj thatësirës, veçanërisht në kohën e mbirjes së farërave, çka çon në humbjen e tërë prodhimit vjetor. Pra, në sajë të sistemit rrënjor të fuqishëm e të thellë, bimët drunore janë zgjidhje për të evituar pasojat e ndryshimeve klimatike në kuluturat bujqësore aktuale njëvjeçare.

Nëse pëllëmbë pas pëllëmbë toka e Bahutaj, Staravecit, Tominit, do të kalohej nën përgjegjësinë e banorëve, sic u kalua pothuaj Shimcani, kjo mrekulli e realizuar nga natyra, të jep bindjen se i gjithë pellgu ujëmbledhës i Gjelagjoshit Staravecit, Belloves e Rabdishtit por edhe cdo pëllëmbë tokë në kodrat e shpat maleve anë e kënd Shqipërise në këto 33 vite do ishtë më pak e gërryer dhe do kishte më tepër drurë, bar, kullota, burime e hije Turizëm.

GAZETARI JGJ







# Pyjet e Kosovës në mes të degradimit dhe nevojës për ngrohje



**FARUK FONIQI**

- Prej analizës së kryer nga Agjencia Pyjore e Kosovës, është evidentuar që në baza vjetore priten afro 1.6 milion metër/kub pyje, dhe nga kjo shifër vetëm 7% është në përputhje me legjislacionin pyjor.
- Prej analizës nga imazhet satelitore të Landsat 8&9 dhe Sentinel 2, rezulton që Kosova në dy dekadat e fundit është duke humbur pyje në trendët jashtëzakonisht shqetësuese.
- Format e prerjes janë aq të dëmshme saqë mundësia e rigjenerimit të hapësirave të tilla në aspektin natyror do të merrte shumë kohë, aq sa do të duheshin 2 apo 3 gjenerata të kalojnë që pyjet të rigjenerohen.
- Shteti i Kosovës vite më parë mori vendim për ndalimin e përdorimit të thëngjillit, proces ky që shkaktoi dhe rritjen e kërkesës për dru për ngrohje. Pyjet janë sipërfaqe toke të dominuara nga bimësia e lartë (pemë). Në botë ekzistojnë qindra definicione që mundohen të përkufizojnë termin "pyje", e që këto definicione në bazën etimologjike përdorin faktorë të ndryshëm gjatë përkufizimit si dendësia e pemëve, lartësia e tyre, përdorimi i tokës, statusi ligjor dhe funksioni ekologjik. Organizata e Kombeve të Bashkuara për Ushqim dhe Bujqësi (FAO) e përkufizon pyllin si "Tokë që përfshinë më shumë se 0.5 hektar me pemë më të larta se 5 metra". Në fjalorët internacional siç është Britanica, pyjet paraqesin një sistem kompleks ekologjik në të cilin pemët janë forma mbizotëruese jetësore. Pylli është sistemi më efikas i natyrës, i cili ka një shkallë të lartë të zhvillimit të procesit të fotosintezës, proces ky që i prek sistemet jetësore të bimëve dhe kafshëve të cilët janë në marrëdhënie organike komplekse. Pyjet mund të zhvillohen në kushte të ndryshme, varësisht nga lloji i tokës dhe kushtet klimatike në një hapësirë të caktuar.

Republika e Kosovës gjendet në Evropë, në Gadishullin Ballkanik. Kjo hapësirë në terminologjinë e gjeografisë regjionale njihet si Evropa Juglindore, apo edhe si Ballkani Perëndimor. Kosova si hapësirë gjeografike është vend kontinental pasi që nuk ka lidhje direkte me dete. Në aspektin relievor, Kosova në pjesët periferike të saj kufizohet me male si Bjeshkët e Nemuna në perëndim, Malet e Sharrit dhe Karadaku në jug dhe juglindje, Malet Lindore të Kosovës në lindje dhe Kopaoniku dhe Rogozna në veri. Ndërsa në pjesën qendrore të saj, pra ndarja mes Fushës së Kosovës dhe Rrafshit të Dukagjinit, gjenden "Malet Qendrore të Kosovës" si; Malet e Jezercit, Malet e Nerodimes, Malet e Drenicës, Çyçavica etj. Bazuar në të dhënat zyrtare të Agjencisë Pyjore të Kosovës, në kuadër të Kosovës gjenden afro 481 mijë hektar pyje apo 44.7% e territor të Kosovës. Nga totali i kësaj sipërfaqe 38% e saj është në pronësi private dhe 62% në pronësi publike. Nga analiza e kryer nga Agjencia Pyjore e Kosovës, është evidentuar që në baza vjetore priten afro 1.6 milion metër/kub pyje, dhe nga kjo shifër vetëm 7% është në përputhje me legjislacionin pyjor.

Pyjet e Kosovës çdo ditë e më shumë janë në rrezik degradimi, shkatërrimi apo nxjerrje nga funksioni primar i tyre, proces që realizohet në forma të ndryshme e secili nga këto procese rezultat final ka shkatërrimin e pyjeve. Nga analiza që është bërë duke përdorur imazhet satelitore të Landsat 8&9 e po ashtu satelitit evropian Sentinel 2, rezulton që Kosova në dy dekadat e fundit është duke humbur pyje në trendët jashtëzakonisht shqetësuese. Në krahasim me vendet e rajonit, Kosova është disi më mirë, por kur krahasohet me sipërfaqen e vendit me afro 11 mijë kilometra katror, evidentohet që brenda një viti kalendarik humben afro 654 hektar pyje në forma të ndryshme. Degradimi i pyjeve të Kosovës është duke ndodhur në nivele dhe forma të ndryshme. Ajo që është më e pranishme dhe më e egra në këtë aspekt mbetet prerja ilegale e pyjeve, prerje e cila me mbi 90% të rasteve ndodh në forma nga më të egra. Këto forma të prerjes janë aq të dëmshme saqë mundësia e rigjenerimit të hapësirave të tilla në aspektin natyror do të merrte shumë kohë, aq sa do të duheshin 2 apo 3 gjenerata të kalojnë në mënyrë që ajo hapësirë pyjore të kthehet në gjendje së paku minimale në aspektin pyjor. Ajo që është shumë shqetësuese mbetet fakti që druri për të arritur pjekurin në të cilën fazë bëhet edhe sekuestrimi i karbonit, i cili proces është shumë i rëndësishëm për mjedisin ku jetojmë, pasi dihet që shumica e vendbanimeve në përgjithësi, e me theks të veçantë zonat urbane përballen me ndotje të ajrit.

Nga analizat që i janë bërë Kosovës në kontekstin gjeohapësinor, është konstatuar me të dhëna shumë




të sakta që pjesa dërrmuese e pyjeve kanë pasur apo kanë aktivitet të shtuar në kuadër të prerjeve. Vlen të përmenden zonat kufitare të Kosovës dhe Serbisë, të cilat zona ndryshe njihen edhe si "hotspot" mjedisor. Këto zona kanë shkallë të lartë të degradimit të pyjeve, e në këtë linjë mendojmë që faktori kryesor që ka nivele të tilla degradimi është mos prezenca e organeve monitoruese dhe parandaluese të dëmtimit të pyjeve siç janë rojet e pyjeve dhe policia, meqë këto zona përgjatë brezit kufitar janë kryesisht më të qasshme për prerësit ilegal pasi prezenca policore është më e kufizuar për shkaqe që tashmë i njohim, pra shkaqet politike dhe ushtarake (KFOR-i). Ndër zonat që vlen t`i veçojmë janë: Karadaku i Shkupit (Viti), Malet e Gollakut (Kamenicë, Novobërd), Mokna (Istog) etj.

Nga ajo që është prezantuar më lartë, konstatohet që është shqetësues niveli i shpyllëzimit në Kosovë, por asnjëherë nuk janë marrë hapat e duhur që ky proces të shikohet në thelbin e tij, a thua pse qytetari i Kosovës përdor drurin si lëndë të parë për ngrohje, pse shteti ka dështuar në krijimin e një mekanizmi mbrojtës të pyjeve duke e ditur dhe rëndësinë që ato kanë për shoqërinë, e po ashtu pse shteti nuk ka ofruar alternativ për popullsinë që ajo në vend të drurit si lëndë të parë për ngrohje ta zëvendësojë me diçka tjetër që është miqësore me mjedisin ku jeton.

Shteti i Kosovës vitet më parë mori vendim për ndalimin e përdorimit të thëngjillit, proces ky që shkaktoi dhe rritjen e kërkesës për dru për ngrohje. Ky fakt i vuri pyjet në rrezik edhe më të madh sesa që ishin më parë. Në kohën që po flasim, pyjet dhe mjedisi pyjor kanë krijuar një dilemë të madhe në qarqe të ndryshme, mes asaj se a duhet të shfrytëzohen resurset pyjore në vendin tonë për ngrohje pasi shteti ynë ende nuk ka strategji të qartë për kalimin e ekonomive familjare nga ngrohja me dru në forma të tjera që janë të qëndrueshme për mjedisin. Tani vërehet që institucionet janë duke krijuar mekanizma të qëndrueshëm për furnizim me energji dhe kjo mendohet që të jetë një faktorë me rëndësi në kalimin nga ngrohja me dru në formën përmes energjisë së pastër të krijuar nga parqet solare dhe ato të erës në vendin tonë. Sfidë dhe nevojë imediate mbetet angazhimi i institucioneve edukuese e arsimore për futjen në kurrikulat shkollore të lëndëve që kanë për qëllim avokimin dhe ngritjen e vetëdijes nacionale për mjedisin në përgjithësi, e me theks të veçantë pyjet e Kosovës.



Foto: Ekrem Kyqyku

## Tradita vazhdon në Bjeshkët e Kukësit

# Jeta në stane gjatë verës

NGA ILMI GJANA



Me daljen e pranverës si në fshat edhe në bjeshkë ka qenë traditë një fare rregulli, që s'kishte të drejtë askush ta ndryshonte, pavarësisht se i pëlqente ose jo dikujt. Me 6 maj, siç e quan populli, Dita e Shëngjergjit,bëheshin disa ceremoni domethënëse. Që në mëngjes herët të gjithë banorët zgjoheshin dhe shkonin e merrnin degë druri të njomë dhe i ngulnin në të gjitha objektet që kishin të bënin me pronën, si në arë, livadh e zabel, por edhe në kopshtije. Me këtë nënkuptohej se kjo pronë ka të zot. Kështu veprohej edhe në Bjeshke. Secili ngulte një degë druri të njomë për simbolikë. Kështu edhe pas kësaj dite, kur dikush e shikonte këtë degë të njomë,të ngulur në livadh apo arë, nuk kishte të drejtë të kulloste bagëtitë në atë pjesë, sepse ishte i ndërgjegjshëm se do të bënte dëm, pasi ajo është me zot. Në bjeshkë dilnin ato familje që kishin të drejtë për të dalë në një vend të caktuar e të organizuar në shkallë fisi po rrallë edhe si familje. Bjeshka ose Kullota për kullotje shprehej me një njësi matëse të veçantë (në numër krerësh), psh 500 dhen dhe vendi ku kullosnin këto krerë, kurse kullota për kositje shprehej me kosa, dmth aq punëtorë në ditë sa mund të punonin gjatë këtij procesi.

Edhe sot, në ditët tona, njerëzit në bjeshkë dalin të grupuar, siç i thoshin me Ortaki, sepse shpenzimet ishin më të vogla dhe mënyra e organizimit më efikase. Fermerët i rregullonin ndërtesat ose stanet në mënyrë që të mos zinin vendin e bagëtive, vendin e kopshtijeve, por vendoseshin në kojri ose vend ku nuk pengohej askush. Në stane ishte vendi i caktuar për kullotë dhe për kositje. Gjatë kullotës nuk kishte të drejtë askush të dëmtonte edhe një pëllëmbe kullotë për kositje me tufat e tij, ndryshe, atë që dëmtonte, e priste dënimi sipas vendimit që merrej në fshat. Edhe burimet e ujit ishin me vendime të prera se si të mbushej ujë për shërbime familjare dhe për nevojat e bagëtive (për pirje). Në një burim uji ndërtohen lugje prej druri ose betoni, në formë koritash, sëgjati. Në këto lugje tufat pinë ujë me radhë. Në fillim kecat e qengjat, pastaj dhitë e dhentë dhe në fund të trashat, lopët e qetë e zgjedhës dhe kuajt, por edhe kjo radhe me një orar të caktuar, gjithmonë pas orës 0930, sepse para kësaj ore mbushin ujë të gjithë njerëzit që janë në atë territor për shërbime.

Sipas rregullit, gjatë radhës për bagëtinë,kur një tufë është duke pirë, tufa tjetër pret afër burimit, në mriz, nëse ka aty pranë, kurse tufa tjetër pi ujë dhe vazhdon rrugën në drejtimin nga ka vathën. Ka rregull edhe për larjen e pastrimin e rrobave. Një bjeshkatare (grua që jeton në stan gjatë verës, në stanet e zakonshëm) që bën këtë aktivitet, ka të drejtë për të pastruar dhe për të venë kusinë apo kazanin e valës 30 m larg burimit, në mënyrë që të mos ndikojë te bagëtitë (sepse bie uji me detergjent në lugje).

Të drejtën për të mbushur kusinë me ujë ajo e ka vetëm në koritën e fundit të lugut.Në zonat tona gjithmonë në bjeshkët verore, ka pasur dhe ruhet edhe sot një rregull për mrizet për të mrizuar (mërxyer) të imëtat gjatë pushimit në dreke, sepse s'mund të mrizojnë delet apo dhitë në mriz të tjetrit, gjithmonë të fisit, caktuar me vendim të fshatit përkatës. Po ashtu, rregull ka edhe për të bërë kripjen e ba- gëtisë (për t'u hedhur kripë), që bëhet nëpër gurë të rrafshët (rrasa guri), që në gjuhën e popullit quhen gjollë (në jug gjollë). Çdo stan apo fis ka mgjollët e veta dhe nuk ka të drejtë kush t'u hedhë kripë në atë vend, njëlloj sikur për mrizet. Ai që prishte këto rregulla dënohet sipas vendimeve të fshatit. Nëse një bari del kundër vendimeve vetëm për një aktivitet, si paralajmërim, atij i digjej vatha e bagëtive dhe, nëse e përsërit atij i ikën e drejta për verim përgjithmonë në atë bjeshkë. Po ashtu, njerëzit ishin të ndërgjegjësuar, jo nga frika e dënimeve, por nga domosdoshmëria ose nga obligimi që ka ai kundrejt shoqërisë.

Stani i zakonshëm ndërtohej nga një familje,por kapaciteti i tij ishte i kufizuar; kështu veprohet edhe në ditët tona. Në këtë lloj stani zakonisht del e gjithë familja, bilë edhe numri i godinave varet nga kurorat që ka familja; godinat vendosen përreth stanit, ku gatuhet dhe përpunohen produktet e nënproduktet. Në disa fshatra dilnin në bjeshke për verim por me vendim të fshatit, nuk kishin të drejtë për të ujitur, sepse ishte vendimi për të ujitur në fshat më poshtë dhe në fshat kishte të tjera vendime për mënyrën e ujitjes. Nëse një që ndan vadën e fshatit dhe ujit tokën në stan, atij i prishej e mbjella dhe kopshtet, duke ia shkulur e punuar tokën me komision. Në disa fshatra dilnin në stane, por këtyre u thoshin stane baqi, si psh, në Kolosjan (Spahija), Çaj, Kala e Dodës. Në këto stane dilnin nga mesi i muajit deri në korrik, pasi në këtë kohë edhe moti ishte i përshtatshëm. Prandaj disa bjeshkë edhe sot kanë emrin e atij që ka dalë në këtë lloj organizimi të stanit të baqit.Përmendim: Gropa e Shehit në Bjeshkët e Çajës, ku dilte vetëm fisi Shehu (kjo bjeshke sot është në territorin e Kosovës), po ashtu Kepi i Canit, Xhirbet e Palushit, sepse në këto xhirbe dilte Zenun Palushi nga Bushtrica, por vendin e paguante në baze të tarifave të asaj kohe.Dallimi i stanit të zakonshëm me stanin e baqit është shumë esencial: Ato kanë një bari për delet ose dhitë, një për qengjat ose kecat dhe një për të trashat, lopët dhe qetë e zgjedhës (një për çdo tufë tek i zakonshmi). Por ky bari butë dhe nxirrej nëpër kallëpe për kullim, të cilët vendoseshin nëpër dërrasa dhe kripeshin. Në stanin e baqit nuk gatuanin bukë, por sipas rregullit të vjetër vetëm kaçamak, sepse në bjeshkët e mëdha nuk kishte sasi të mjaftueshme dru zjarri dhe, ana tjetër, në bjeshke buka e misrit prishet shpejt, kurse kaçamaku rrinte ashtu si gatuhej; ai bëhej me miell misri për rreth 45 minuta. Preferohej të gatuhej me miell misër vendi. Kaçamaku gatuhej për dy dit në një napë (mësallë) të varur për pastërti dhe ajrosje.

Në stanin e baqit, kur u duhej ndonjë punëtor,i vinin për të hëngër nga kaçamaku që hanin vetë (merreshin në provë dy punëtorë) dhe, atij që hante shpejt e shpejt i thoshin prit një minutë, kurse atij tjetrit, që hante ngadalë e shikonte anash … kur mbaronte i thoshin se kemi gjetur punëtorë, na vjen keq.Në stanet e zakonshëm nga mesi i gushtit -fillimi i shtatori, delet i qethnin dy herë, sepse leshi ishte shumë i kërkuar për të bërë rroba shajaku. Në disa fshatra qethja bëhej edhe si tip ceremonie, gjë që vazhdon edhe sot. Psh, në Ujmisht delet qethen me 6 shtator, kurse në Lusën me 9 shtator. Një ditë përpara i lanin dhe të nesërmen i qethnin e bënin një drekë ose darkë. Qethja bëhej me gërshërë të posaçme të prodhuara prej farkëtarëve të zot e me përvojë, shumë barinj e bënin porosinë për gërshërë delesh nëpërmjet atyre që shkonin në Greqi për dimrim (në Selanik) prandaj edhe sot thuhet gërshërë Selaniki. Qethja bëhet me forma e modele të ndryshme (me lugje, me tufa, me kaçube).Në qoftë se një dele sëmurej apo kishte ndonjë problem, çobani e priste dhe e thante (e bënte pastërma) dhe i vinte damkën që kishte delja në shpinë e gjallë në mish në bazë të damkës dhe kishte për detyrë për t'ia treguar dhe lëkurën me gjithë shenjen në vesh që kishte ajo tufë. Shpërndarja e tufave bëhej me radhë dhe në ditë të caktuar nga qehajai, për të mos krijuar mosmarrëveshje dhe për të dorëzuar numrin e krerëve sipas rregullave të stanit,sidomos për stanin e Baqit. Po atë datë merrnin edhe bulmetin e grumbulluar gjatë verës, në bazë të numrit të krerëve që kishte secili.








# Shqipëri, Blerina Çela fermerja që sfidon vështirësitë në mbarshtimin e lopëve

Në Shqipëri, roli i grave në blegtori është i lartë, edhe pse ato ndeshen në këtë sektor me vështirësi të shumta. Blerina Çela një fermere në fshatin Samaticë të Beratit, në krah të bashkëshortit, i ka sfiduar këto vështirësi duke mbajtur në këmbë një fermë me 40 krerë lopë në një kohë kur në 5 vitet e fundit numri i tyre në vend ka rënë me 36%. Ajo ja dedikon këtë përparim punës dhe pasionit të saj të pandërprerë.

Në një kohë të vështirë për blegtorinë në vend, kur numri i bagëtive ka ardhur duke u reduktuar në 5 vitet e fundit, Blerina Cela në fshatin Samaticë, 25 km larg qytetit të Beratit, prej 14 vitesh ka ardhur duke e zgjeruar fermën e lopëve, pronë e familjes së saj. Pas kthimit nga emigracioni bashkë me bashkëshortin vendosën të mbarështojnë lopë, duke i dhënë kuptim jetës së tyre në fshatin e vogël prej 1500 banorësh. Ka qenë dhe është një rrugë e vështirë, por Blerinën e shtyn para pasioni dhe forca për të mos u ndalur. Mes vështirësive të shumta, ka arritur të rrisë numrin e krerëve të lopëve nga 3 në 40 dhe sot prodhon mbi 500 litra qumësht në ditë, 10 herë më shumë se kur nisi punën.

"Në fillim ishte e vështirë, me shumë sakrificia. Në fakt nuk ja vlente, por vetëm kërkesa jonë. Kemi qenë shumë kërkues që të ecnim para. Kur dilnim që shisnim qumështin me kova për një fabrikë këtu pranë po të çonte njeri tjetër 3 litra më shumë se unë e kisha problem. Do marrim dhe një lopë, edhe një tjetër, që kemi arritur deri këtu"- u shpreh për Zërin e Amerikës Blerina Çela, fermere.Në krah të bashkëshortit të saj Dashamirit, Blerina e rrit nga pak çdo ditë fermën. Ka patur dhe momente kur duhej thirrur në ndihmë durimi dhe besimi. Kur gjithçka dukej se ndalonte së funksionuari. Kur bashkëshortit i është dashur të bëjë një punë tjetër për të mbajtur stallën në këmbë. "Ka patur momente që Dashamiri të ardhurat që ka punuar me sakrificë në emigracion, i kemi shpenzuar vetëm për të mbajtur stallën në këmbë. Kjo punë është thjesht pasion im dhe i bashkëshortit, sepse është punë e vështirë. Të do gjithë vitin pa pushim nga mëngjesi në darkë. Mund të të kërkojë dhe në mesnatë. Duhet ta kesh pasion"-vijoi Blerina Çela, fermere.

Ka patur gjithnjë supin e bashkëshortit për t'u mbështetur, por dhe është një sup mbështetës i fortë për të." Gruaja duhet të sakrifikojë. Se kur shkon gruaja bën celebrimin në ditën që shpall martesën thotë që janë të drejtat të barabarta. Ndërsa sot unë shoh shumë gra të përkëdhelura që thonë - përse duhet ta bëj unë punën e burrit. Po nëse mundesh përse të mos e bësh"- vijoi Blerina Çela, fermere.E gjithë dita e saj në shërbim të lopëve, e ka bërë Blerinën që të kuptojë dhe ndjejë kur diçka me to nuk shkon mirë. Thotë se u jep shumë dashuri dhe arrin t'i lexojë në çdo kohë se çfarë duan. "Po të hyj në stallë në mëngjes do ta kuptoj se cila lopë nuk është mirë. E kuptoj direkt, dhe e di që e ka një problem. Si çdo njeri që ja lexon në fytyrë kur ka një mërzitje apo një stres apo dhe kur është i buzëqeshur. Kështu janë dhe lopët. Në momentin që janë të stresuara kuptohen"- thotë Blerina Çela, fermere. Në të gjithë zonën përqark fshatit Samaticë në Berat, fuqia e grave i ka dhënë jetë bujqësisë dhe blegtorisë thotë Blerina për Zërin e Amerikës.Janë të gjitha gratë në punë. Unë kam 40 krerë, njëra ka 10, tjetra ka 9. Të gjitha punojnë. Zona këtu ka dhe sera ku punësohen gratë. Besoj se gratë janë më të forta se burrat, ja dalin. Se gruaja është ajo që duhet dhe në shtëpi dhe në kontrollin e familjes, por dhe në punën e burrit"- thotë Blerina Çela, fermere.

Në vitin e 15-të të punës në fermën e lopëve Blerina Çela hedh e sigurt nga një hap cdo ditë. Aktualisht po punon për të rritur standardet e mjeljes së qumështit, dhe për të shtuar numrin e krerëve, në një kohë kur sektori i blegtorisë në vend nuk është në ditët e veta më të mira.

Në 5 vitet e fundit numri i krerëve të lopëve ka rënë me 36% dhe ka mbërritur në 298 mijë krerë, dhe për pasojë ka sjellë dhe rënien e prodhimit të qumështit. Ministria e Bujqësisë po përmirëson disa skema subvencionimi për blegtorinë, me qëllim për të frenuar këtë rënie.

"Shpresoj të jenë vendime të mira, që dhe ne të na japë kurajo të punojmë akoma më shumë. Ne jemi të rinj, mund të ecim më tej me zgjerimin e fermës. Përse të marrim qumësht nga jashtë, kur ne kemi prodhimin vendas"- thotë Blerina Çela, fermere.Blerina është nënë e tre fëmijëve, më e madhja vajza 17 vjeç dhe më i vogli 3. Nuk ka një kufi të qartë midis dy dashurive, fermës së lopëve dhe familjes së saj. Por një gjë e di shumë mirë, që këto dashuri e kanë mbajtur të fortë në këmbë."Nuk dorëzohesh në momentin që sheh fëmijët që i plotësohen dëshirat. Të vjen keq. Unë nuk e imagjinoj dot që të shitet ferma dhe ta shoh stallën bosh. Nuk e imagjinoj dot"- vijoi Blerina Çela, fermere.Nuk dorëzohet Blerina, sepse suksesi i ka dhënë fuqi për të ecur para. E gjithë biseda me të, kishte tone optimizmi. Nuk është në gjuhën e saj ankesa, për gjërat që nuk kanë shkuar mirë. Së shpejti pritet që ferma e familjes të shtohet edhe me 15 krerë lopë. Po i pret si bekim dhe si shprehje e asaj që mundi shpërblehet herët a vonë.

**MIMOZA PICARI**